*shkroi komunikatën nr.59, Milaim Zeka ua tregoi 3 dëshmitarët" (Shih linkun e shkrimit: http://botasot.info/aktuale-lajme/919548/vellezerit-geci-paralajmerojne-ballafaqim-ne-gjykate-me-thacin-e-zbulojne-se-ai-e-shkroi-komunikaten-nr-59-milaim-zeka-ua-tregoi-3-deshmitaret/ ).*

- *Kopja e shkrimit në portalin Bota sot me titull: ""Këta janë tre dëshmitarët kundër Thaçit që Milaim Zeka ua tregoi Gecëve të Llaushës" (Shih linkun e shkrimit: http://botasot.info/aktuale-lajme/919560/keta-jane-tre-deshmitaret-kunder-thacit-ge-milaim-zeka-ua-tregoi-geceve-te-llaushes/ ).*
- *Kopja e shkrimit të publikuar nga i padituri z. Milaim Zeka, përmes llogarisë së tij të Facbookut, publikuar më datë 11.07.2018 (Shih publikimin e të paditurit në llogarinë e Facebook – ut: https://www.facebook.com/100010561562194/posts/653365805025466/ ).*

Paditësi i drejtohet Gjykatës Themelore në Prishtinë, që në bazë të neneve 4, 5, 14, 15 dhe 16 të Ligjit Nr. 02/L-65 civil kundër shpifjes dhe fyerjes (Gazeta Zyrtare e Republikës së Kosovës, Nr. 24, 01 maj 2008) dhe duke marrë parasysh gjendjen faktike dhe shkresat e bashkangjitura kësaj padie në cilësinë e provave, në bazë të vërtetimit të fakteve dhe provave, Gjykata Themelore në Prishtinë, të nxjerr këtë:

**AKTGJYKIM**

I. MIRATOHET në tërësi si e bazuar padia e paditësit dhe vërtetohet se i padituri ka bërë shpifje dhe fyerje, duke deklaruar gjëra të pavërteta në emër të tjerëve, për paditësin.

II. URDHROHET i padituri Milaim Zeka të i ndalë shpifjet dhe fyerjet dhe të tërheq informacionin shpifës dhe fyes lidhur me personalitetin e paditësit, si dhe të bëjë premtimin se shpifja dhe fyerja nuk do të përsëriten në të ardhmen.

III. DETYROHET i padituri, të bëjë kompensimin për dëmin moral dhe material të shkaktuar nga shpifja dhe fyerja në vlerën prej 200,000.00 (dyqind mijë) Euro. Kompensimin për dëmin moral dhe material të shkaktuar nga shpifja dhe fyerja dhe shpenzimet e procedurës, i padituri duhet t'i paguaj në afat brenda 15 ditësh nga marrja e Aktgjykimit në kërcënim të përmbarimit.

Paditësi

Hashim THAÇI